## Botë mos prit Skenderbe që t'i ndalojë sërish Sulltanët Turq!

Me fillimin e agresionit turk, kundër Kurdëve etnik, të Sirisë, më së paku shqetësimi ka rënë mbi forcat Kurde të Sirisë, por më shumë është ndikuar dhe lëkundur stabiliteti i paqes botërore e sidomos asaj rajonale. Konventat ndërkombëtare të Luftës, e sanksionojnë kategorikisht si agresion, sulm kundër paqes( sepse territori i kontrolluar nga Forcat Kurde të Sirisë, ndërkombëtarisht ishte pranuar si burim i Paqes), sulm kundër njerëzimit. Po ashtu dihet mirëfilli, që edhe Perandoria Osmane ishte krijuar nga ekspansioni ndaj fqinjëve të saj, për të kaluar më pas në Europë. Praktikat e tilla, që sot ndjek qeveria turke, tërësisht janë të kopjuara nga praktikat e luftës hibride të Rusisë.

Hipokrizia e Erdoganit, shkon përtej, duke arsyetuar qëllimet e tija për spastrim etnik të zonës 30 kilometërshe përskaj kufirit me shtetin turk, nga popullata etnike kurde. Mosndalimi, mossanksioni ende i duhur ndërkombëtar, kundër këtij agresioni, ka bërë që Turqia të gjejë shteg për të kryer agresion kundër kurdëve të Sirisë.

Reagimi i ashpër i SHBA-së, kundër Turqisë, për t'ia shkatërruar dhe zhdukur ekonominë turke dhe sanksionet konkrete, si zakonisht duken rezultatdhënëse me vonesë.Vlerësimi po ashtu nga Shtëpia e Bardhë, që Forcat Kurdë, janë të përgatitura dhe me përvojë që mund ta përballojnë edhe agresionin turk, janë shpresëdhënës për ruajtjen e paqes dhe sigurisë në atë rajon, që të mos transferohet rreziku i tillë në drejtim të vendeve kah synon ekspansionin neo-kolonial Turqia. Agresioni turk dhjetë ditor, që synonte pushtimin e një rripi tokësorë( të quajtur gjoja zonë të sigurisë) në distancë 30 kilometërshe përgjatë kufirit turko-sirian, në gjatësi rreth 500 kilometra, ka bërë që të ngecë.

Forcat Kurde të Sirisë, e pastaj edhe Peshmergat( Forcat Kurde të Irakut), bartën barrën kryesore të forcave tokësore në mposhtjen e Kalifatit Islamik të ISIS-it. Më shumë se 10.000 luftëtarë kurd gjatë vitit të shkuar kanë dhënë jetën në luftë kundër ISIS-it, veçmas "Milicitë Kurde" njësitë kryesore të Forcave Demokratike Siriane( SDF-së), ishin elita ushtarake e luftës kundër ISIS-it.

Pushtimi turk ndaj Kurdëve të Sirisë, daton me agresionin e vitit 2018, kundër qytetit kurd Afrinit në Siri, ku ushtria turke së bashku me xhihadistët islamik e pushtoi, të njejtën mënyrë e aplikon edhe gjatë agresionit të fundit, në aleancë me xhihadistët islamik të Sirisë. Atë botë nga qyteti i Afrinit, sipas shifrave të OKB-së, ishin larguar 140.000 qytetar shkaku i agresionit turk, derisa shifrat shkonin edhe disa herë më të mëdha sipas burimeve vendase. Forcat turke dhe xhihadistët, plaçkitën shtëpitë kurde, shkatërruan sistematikisht bazat e jetës kurde. Të njejtat plane Erdogani i ndjek edhe tani.

Shqetësimi është serioz për shumë arsye:

1. Aplikimi i formave të luftës hibride;

Përgatitja e forcave speciale dhe të policisë turke, për operacione në Siri, me forma të luftës hibride e deri jokonvencionale, tërësisht të ngjajshme dhe të kopjuara nga Rusia ndaj Ukrainës, tashmë shihen që janë vënë në operim. Rasti bëhet edhe më delikat, kur dihet që Turqia është anëtare e NATO-s dhe aspiruese shpresëkot për në BE. Krahaso, edhe sot, Rusia nuk pranon dërgimin e forcave të saj për pushtim të krahinave të Ukrainës Lindore, derisa nëpër medie janë shfaqur video-incizime, ku shihen brohoritje të policëve dhe ushtarëve turq, për pushtim kundër kurdëve të Sirisë. As Hitleri nuk pushtoi më ndryshe Austrinë, Çekinë, pastaj Poloninë, apo Musolini ndaj Shqipërisë. Njejtë sot, sikur Putini edhe Erdogani imitojnë figurat e tilla naziste dhe fashiste.

2. Përdorimi i xhihadistëve islamik;

Ndërkombëtarisht janë sanksionuar si organizata terroriste, xhihadistët që luftojnë në Siri. Mes tyre janë të numërta organizatat e tilla, me të cilat si në rastin e agresionit turk ndaj qytetit Afrin të Sirisë, ashtu edhe tash së fundi, kanë bashkëpunuar dhe bashkëluftuar kundër kurdëve të Sirisë. Madje ka video dhe dokumente, që forcat turke në Afrin dhe në brezin kufitar kishin bashkëpunim edhe me organizatën famëkeqe ISIS. Shqetësuese është fakti, që tashmë publikisht kanë dalur edhe terroristët islamik të organizatave të tilla, që dëshmojnë lidhjen me forcat turke të sigurisë.

3. Keqpërdorimi i refugjatëve sirian;

Instrumentalizimi dhe politizimi i refugjatëve sirian, por edhe atyre afgan, irakian dhe arab të tjerë, për ta destabilizu gjegjësisht për ta shpërbë BE-në, rrjedhimisht edhe NATO-n, janë aplikuar edhe nga Rusia. Të njejtën e kopjoi edhe Erdogani, duke kërcënuar botën perëndimore, që do i dëboj 3.6 milion refugjat sirian që janë në Turqi, në drejtim të Europës. Mos të flasim më për infiltrimin e shumë “ujqërve të vetmuar” brenda turmave të regugjatëve, nga të cilët disa edhe kryen akte terroriste në vendet e Europës. Refugjatët sirian, mund të ktheheshin për në Siri, përmes korridorit të pushtuar në qytetin e Afrinit, pasiqë forcat qeveritare siriane, kishin kontroll mbi territoret tjera që dikur kishte patur ISIS.

4. Spastrimi etnik i kurdëve të Sirisë;

Erdogani me këtë plan, qartë shihet që dëshiron shpërnguljen e kurdëve etnik nga zona kufitare në distancë prej 30 kilometrash, duke tjetërsuar etnikisht këtë rajon, duke vendosur-populluar me sirian arab. Mënyrë kjo që shteti turk të shkëpusë lidhjen gjeografike të kurdëve të Sirisë me kurdët e Turqisë. Gjatë agresionit të fundit, kemi pa shumë raste të zhvendosjes së disa qindëra mijëra qytetarëve kurd nga vendbanimet e tyre, ndërsa vendosjen e kolonëve siriano-arab në vendbanimet e tilla. Turqia nuk ka qëllimin e kthimit të

refugjatëve sirian në vendbanimet e tyre, por impenjimin e tyre për kolonizimin e vendbanimeve kurde, në zonën e sigurisë. Duke mos hy në krimet kundër njerëzimit, krimet e luftës, deri në krime me premise të gjenocidit( p.sh: krijimi i zonës së sigurisë duke i kolonizuar me kolon duke shfarosë kurdët etnik të Sirisë); përdhunimin, gurëzimin dhe vrasjen e politikanes kurde; përdorimin e nënmunicioneve në vendbanime; përdorimin e predhave dhe bombave ndezëse( fosfor të bardhë) etj.

5. Rreziku nga rilindja e shtetit islamik;

Lufta kundër ISIS-it, ende s'ka mbaruar, rreziku nga ringritja e tyre është evidente, sepse edhe më shumë se 12.000 terrorist të ISIS-it, të burgosur nga forcat kurde, janë rrezik serioz. Edhe pse Turqia ka marr obligim nga SHBA-të, për trajtimin ligjor të terroristëve islamik të ISIS-it, e jo për lirimin e tyre. Për fat të keq, kemi pa, lexu edhe përpjekje dhe thyerje burgjesh kurde nga ISIS, derisa forcat kurde përgatiteshin për t'u mbrojtur nga agresioni turk. Jasht atyre që kanë përjetuar gjenocidin dhe tmerret e ISIS-it, duan Kalifatin Islamik, madje të tillë e duan edhe publikisht e kanë kërkuar edhe në vendin tonë disa hoxhallarë.

6. Veprimet pasuese që mund të merren nga Turqia etj.

Destabilizimi nga ana e Turqisë, të rajonit, heq presionin që ende vazhdon kundër agresionit rus në Ukrainë, gjë që nxit edhe orekse lokale dhe rajonale të vendeve tjera që të kalojnë në forma të tilla lufte. Në ballkan dihet paqëndrueshmëria dhe rroli destabilizues i Serbisë. Kjo bënë të ketë pasiguri, rrezikim të paqes. Ka vite të tëra që shohim forma neokolonialiste turke, karshi Trojeve Shqipëtare, derisa veprimet kaq agresive kundër kurdëve të Sirisë, nëse kalohen në heshtje, agresioni vazhdon tek fqinjët tjerë( pra edhe kundër Atdheut tonë). Nga ana tjetër edhe Serbia edhe Rusia do nxiten të kryejnë agresione të reja kundër vendeve fqinje, kjo mund të quhet pastaj fillimi i hapur i Luftës së III botërore.

Prandaj NATO, në krye me SHBA-në, është nevojë imediate, të ndërmarrë masa konkrete, jo vetëm sanksione që ta dëmtojnë dhe zhdukin ekonominë turke, por ta neutralizojnë forcën sulmuese të këtyre agresorëve po ashtu të neutralizojnë edhe forcën sulmuese të çdo agresori potencial.

Duke e patur NATO-n, si organizatë të mbrojtjes së përgjithshme, mos të priten heronjë të rinjë të ngjajshmë me Gjergj Kastriotin.

Më:24.10.2019



Skender Jashari ish i burgosur politik nga EULEX, për rastet e sulmeve kundër policisë dhe xhandarmërisë së Serbisë në Dobrosin komuna e Bujanocit. Ky shkrim është pjesë e marrur nga punimi i bërë gjatë qëndrimit në burgimin politik!
Master drejtimi juridiko-penal dhe studime joformale ushtarake.